*Gjithë shpirtrat e njerëzve janë të pavdekshëm, por shpirtrat e të drejtëve, dijetarëve e krijuesve janë edhe të pavdekshëm, edhe hyjnorë. Këtë vepër ia dedikoj atyre që më përkrahin pafundësish në jetë, Familjes time ...*

***Babi im***

*Bukur tingëllon fjala babë,*
*Jam krenare që të kam,*

*Të gjitha të mirat që i kam,*
*Babi im me sakrificë mi krijon.*

*Babi im je si dielli që ndriçon,*
*Rrugën e jetës ti ma mëson.*

*Gjithandej ka do shkoj*
*Babin tim nuk e haroj.*

*Jam mirnjohëse për mirësite*
*E  tua, Babi im sa shumë të dua.*

***Bukuria e pranverës***

*Dalë nga dalë pranvera po afrohet,*
*E shtresa e bardhë po largohet.*

*Natyra rriktheu njgjyrën e saj,*
*Sa shpejt iku dimri me bardhësin e tijë.*

*Lules së borës, lulet po i bien,*
*Lajmëron beharin në vendin tim.*

*Gjelbërimi gjithandej duket pa mbarim,*
*Fusha, male, kodrina shkëlqejnë.*

*Dielli me rrezet e tij shëndrit,*
*E ngrohi çdo skaj të atdheut tim.*

***Buzë detit***

*Buzë detit po kaloj*
*Shoh valët si lundërojnë,*
*Shoh plazhin përplot me fëmijë,*
*Si notojnë me kënaqësi.*

*Me familjet të bashkuar*
*Fëmijët në plazh të detit,*
*Me rërë  kullat duke i ndërtuar.*

*Plazhi ka bukuri,*
*Deti  ngjyrë kaltërt*
*Shkëlqen dielli në lartësi*
*A ka në jetë më kënaqësi.*

*Dalë nga dalë mbrëmja po afrohet,*
*Dielli tej  kodrave po largohet,*
*Qielli  nga kodrat për rreth,*
*Mer  flakën e kuqëremtë.*

***Dëshirat i plotësoj***

*Çdo mendim që unë kam*
*Mendoj një ditë ta realizoj*
*Mundohem të arijë*
*Dëshirat t'i realizojë.*

*Por, dëshira më e madhe*
*Është që unë të arijë*
*Të bëhem një mjeke*
*Vendi im të ketë dobi.*

*Dëshira ka çdo fëmijë*
*Që vetëm, me mësim*
*Të njejtat ti realizojnë*
*Prindët e tyre ti gëzojnë*

***E dua***

*E dua jetën që jetoj,*

*Dua veten që ta mbroj,*

*Dua shkollën të mësoj,*

*Dua mësuesët që më mësojnë,*

*Fjalët e tyre në mendje i shënoj.*

*Dua të arrijë  atë që dua*

*Se ëndrrat e mia janë pa masë,*

*Dua të jem një dritë,*

*Të ndriçoj për të gjithë njerëzit*

*Që në jetë kanë nevojë.*

*Dua që prindërit,*

*Gjithmonë ti rikujtojë.*

***Elefanti***

*Elefanti trashaluk*
*Çdo gjë para vetes shkel,*
*Por nga Miu i vogël*
*Frigë e madhe e zë.*

*Me nofkën e gjatë*
*Gjithë çka gllabëron,*
*Edhe lisat e gjatë*
*Me të i shkatron.*

*Elefantit trashalukut,*
*Aspak nuk i pëlqen,*
*Në kopshtin zoologjik*
*Jetën ta kalon.*

***Ëndëroj***

*Dëshiroj që kjo ëndër*
*Një ditë të bëhet ralitet,*
*Që të mos na ik rinia*
*Të mer rrugën për në kurbet.*

*Po na ikin mësuesit,*
*Po shkojnë edhe mjekët,*
*Vaj halli për vendin tonë*
*Në duar të kujt mbetet.*

*Dua që një ditë ky vend,*
*Të shkëlqej si më parë,*
*Po na ikën nxënësit*
*Për një jetë më të mbarë.*

*Dua që çdo fëmiju*
*Prindi të mos i mungojë.*
*Dua që çdo nëne*
*Sytë të mos i lotojnë.*

*Ja kjo është ëndra ime*
*Si  e çdo fëmiju,*
*Të kemi gjithmonë*
*Gëzim në çdo shtëpi.*

## ***Familja***

*Është një diamant*
*Që çdo njeri e ka,*
*E shpesh vlerën nuk ia di,*
*E  pa familjen  jemi fukara.*

*Familja është flori*
*Që nuk tregtohet,*
*E në treg nuk blehet*
*Po në shpirtë  të gjithë*
*Duhet ta kemi.*

*Familja është pasuri*
*Pjesë e pandarshme,*
*E një tërësie*
*E një vlere gjithësie.*

***Fantazia***

*Jam filloriste*
*Edhe unë fantazojë,*
*Jetën  më të bukur*
*Dua ta ndërtojë.*

*Më pëlqejnë kodrat*
*Më pëlqejnë kodrinat,*
*I dua lumejtë*
*I dua lëndinat.*

*Po ashtu edhe Eversetin*
*Një ditë ta arijë,*
*Këtë e kam në fantazi.*

## ***Heshtja***

*Heshtja është flori*
*Heshtja është pasuri,*
*Të heshtësh kur je e mërzitur*
*Çdo gjë shkon në vend të vetë.*

*Heshtja është përgjigje*
*Për ço fjalë që acaron,*
*Heshtja është çelës*
*Që problemet i mbulon.*

*Të heshtësh është mirë*
*Kur shpejt  zgjedhja e kërkon,*
*Të flasish e mos hesht*
*Kur puna e kërkon.*

## *I humbur*

*I humbur është ai njeri*
*Që të tjerët i përbuz*
*E vetëveten e haron.*

*I humbur është ai njeri*
*Që në pasqyrë*
*Se sheh veten e vetë.*

*I humbur është  ai njeri*
*Që zemrën e tjetrit*
*Tenton ta zbulojë*
*E  të veten haron.*

*Humbja më e madhe*
*Në  jetë  është*
*Që asnjëri nuk shikon*
*Jetën  e vetë.*

***Kanarina ime***

*Është e vogël, kanarina ime*

*Më e bukura e lagjes sime,*

*Me një zë të ëmbël*

*Tërë ditën këndon,*

*Me zërin e sajë*

*Të gjithëve na relaksaon.*

*Në mëngjez nga gjumi më zgjon*

*Rrolin e orës ajo e zbaton.*

*Më  vjen keq për kanarinën*

*Që  në kafaz të sajë,*

*Tërë ditën qëndron.*

*Sa e lumtur do isha,*

*Për kanarinën time,*

*Sikur edhe ajo e lirë*

*Të fluturojë në shtëpinë time.*

***Koha***

*Si  koha që kalon,*

*Si koha që vrapon,*

*Si koha që shkon,*

*Si koha që nuk kthehet prap*

*Ashtu edhe kujtimet ikin*

*Me vrap e nuk rikthehen prap.*

*Dëshiroj që edhe unë,*

*Si çdo i njeri, të shfrytëzoj*

*Kohën që në rini,*

*Të mos pendohem në pleqëri.*

***Lepuri im***

*Qysh e vogël si fëmijë*
*Dëshira ime ka qenë*
*Një lepur të vogël të kem*
*Dora ime ta përkëdhel.*

*Ngjyra ime e preferuar*
*E lepurit  tim të dëshiruar*
*Bardh e zi të jetë*
*E veshët e gjatë ti këtë.*

*Këtë ëndër dua ta realizoj*
*Lepurin tim ta përkdhel,*
*Gëzim e lumturi me lepurin tim*
*Unë një ditë  të shijojë.*

***Libri im***

*Nga libri im*
*Çdo gjë mësoj*
*Në jetë rrugën e drejtë*
*Pa mundim ta vazhdoj.*

*Libri im i dashur*
*Unë të lexojë*
*Ngjarje nga historia*
*Nga faqet  e tua mësoj.*

*Mësoj gjeografi*
*Për kodrat e kodrinat*
*Fusha e lumenjtë*
*E vendit tim.*

*Mësojë astronomi*
*Mësoj për mjeksi*
*Mësoj kimi,  fizikë,*
*Mësoj edhe  matematikë.*

*Mësoj nga libri*

*Që të marr dituri*

*Të ndihmojë veten*

*Të ndihmoj çdo njeri.*

***Lule zambaku***

*Lule zambaku lule për bukuri*
*E zbukuron kopshtin tim,*
*Me ngjyrë mahnitëse*
*E aromë të mirë.*

*Lulja më bukur*
*Që në kposht e kam,*
*Ka aromë të mirë*
*E  plot nektar,*
*Bletët  lule zambakut*
*I vinë vërdallë.*

***Motër e vëlla***

*Jemi motër e vëlla*
*Nuk na ndanë*
*As dita as nata*
*Mua me vëllanë.*

*Jemi si shkrim leximi*
*Pa to mirësi*
*Në këtë botë nuk ka.*

***Natyra***

*Nga shumë mirësitë*
*Në këtë botë  që kemi*
*Kemi natyrën që dëfrehemi.*

*Natyrën tonë të bukur*
*Katër stinët e stolisin,*
*Sejcila në vete  stoli*
*Që të kënaq shpirtin*
*Tërë kohën për mrekulli.*

*Dimri stinë e qetë,*
*Mbullar  me bardhësi.*
*Fëmijët të gëzuar,*
*Rrëshqasin me sajë e ski.*

*Më pas vjen behari*
*Ikën  bora përtej,*
*Lulebora paralajmëron*
*Lumturi e mbarësi.*

*Në verë kënaqemi*
*Plazhi po na pret*
*Ejani miq e shokë*
*Të lozim në pafundësi.*

*Vjeshta plot mirësi*
*Në shkollë rrikthemi*
*Të gjithë të lumtur jemi.*

*Natyra ngjyra ngjyra*
*Të kënaq syrin e shpirtin*
*Lumët na që jemi fëmijë*
*E shijojmë për mrekulli.*

***Nëna ime***

*Nëna ime e dashur*
*Sa shumë që të dua,*
*Ti gjithëmonë ke patur*
*Shumë durim me mua.*

*Ti për mua je diell*
*Që kur nuk shuhet,*
*Je si hëna që në qiell*
*Shëndrit çdo natë.*

*Pranë meje qëndrove*
*Çdo herë kur kisha nevojë,*
*Asnjëherë  nuk u ankove*
*Gjithëmonë më durove.*

*Më lejo të të falemenderoj*
*Të puth ballin e ndritur,*
*Të të falemenderoj*
*Për nderin që më ke rritur.*

## ***Padrejtësi***

*Janë bërë njerëzit*

*Me lloj lloj fytyra*

*Si ylberi me shumë ngjyra.*

*Kur të flet të mashtron*

*Kur i flet s'të dëgjon*

*Kur premton, fjalën e haron.*

*Mjerë për kohën që jetojmë*

*Se ka njerës, me shumë fytyra*

*Kanë  haruar ç'është e mira.*

*Pa drejësinë e përkrahin*

*E mbrojnë e se dënojnë*

*E në fund edhe ata pësojnë.*

***Sa shpejtë u ritëm***

*Sa shpejtë u ritëm*
*Koha po kalon*
*Për çdo ditë*
*Nga fëmijëria*
*Jeta na largon.*

*Vitet kalojnë*
*Mësimet na shtohen*
*Mësues të dashur*
*Puna juaj nuk harohet.*

*Me punën tuaj*
*Të drejtën e mirë kuptojë*
*Nga zemra jonë*
*Gjithnjë ju falemenderojmë.*

*Suksesi arihet*
*Vetëm me vullnet*
*Mësues të dashur*
*Paçi gjithmonë shëndet.*

***Shtatë marsi***

*Mësuesë të dashur*
*Fetstën t'ua urojë*
*Me dijet që marrim nga ju*
*Emrin tuaj gjithandej*
*Do t'ua lartësojmë.*
*Na folni për edukatë*
*Dhe dije si të arrijmë*
*Lodhjen tuaj se harojmë*
*Gjithmonë për nderë*
*E respekt do t'ua rikujtoj.*
*Jam mirënjohëse*
*Gjithëmonë ju falemenderoj*
*Kohën me të bukur*
*Të fëmijërisë time*
*Me ju e kaloj.*

***Ujku***

*Një dele nga tufa*
*Ujku mundohet*
*Me dredhi*
*Bariut t'ia merr.*

*Në vathë së bashku*
*Me dhëntë*
*Bariu qëndron*
*Ujkun e vëzhgon.*

*Por sa afrohet Ujku,*
*Qenin Bariu ia lëshon*
*Ujkut një dajak të mirë*
*Qeni, për marak ia bënë*
*Shpinën më të butë se barku*
*Ujkut, Qeni ia bënë.*

*Ujku tërë jetën në mendje*
*Dajakun e Qenit do ta mbajë*
*Delet e Bariut edhe një herë*
*Nuk do të shkojë që ti hajë.*

***Urejtja***

*Urejtja të mos ekzistoj*
*Në mes njerësve*
*Ku edhe unë jetoj.*

*Çdo njeriut në këtë botë*
*Gabim i falet,*
*Nëse qëllisht nuk gabon.*
*Dua që gjithmonë*
*Toleranca e mirëkuptimi*
*Ndër trojet tona të ekzistojë.*

*Ndër shkollar, të rrinj*
*E ndër pleq, toleranca,*
*Mirëkuptimi e buzëqeshja*
*Gjithmonë të mbretrojnë.*

***Vatrës së dijes***

*Në vatrën e dijes*
*Të gëzuar shkojmë,*
*Njohuri të reja*
*Atje të përfitojmë.*

*Vatrës së dijes*
*Të diturit i prijnë,*
*E ne pas tyre*
*Shkojmë me gëzim.*

*Në vatrën e dijes*
*Me dëshirë edukohemi,*
*Të keqen nga e mira*
*Një ditë ta largojmë.*

*Në këtë vatër të dijes*
*Shumë gjenerata kanë dalë,*
*Sot më dëshirë e vullnet*
*Të tjerëve u shërbejnë.*

***Sa bukur është të flasësh***

*Sa bukur është të flasësh*
*Ku ke mundësi të drejtën*
*Botërisht  të mbrojsh*
*Një të vërtetë të thuash*
*Padrjetësinë të luftosh.*

*Sa bukur është të heshtësh*
*Kur s'ke gjë për të thënë*
*E atëherë kur ke mundësi*
*Të vërtetën duhet më e thënë.*

*Edhe më bukur është*
*Hidhërimin në heshtje ta largosh*
*E buzëqeshja të dominojë*
*Atëherë kur koha e dëshiron.*

***Shkollës***

*Fjala shkollë*
*Sa bukur tingëllon*
*Që në  fëmijëri*
*Ajo po na gëzon.*

*Në ditën e parë*
*Sa e lumtur isha*
*Takova shokët e shoqet*
*Takova mësuesen e parë.*

*Mësuesja ime e parë*
*Më mësoi shkronja*
*Më mësoi numra*
*Më mësoi fjalë.*

*Mësuese e dashur*
*Je nëna e dytë për mua*
*Në jetë kurr nuk të haroj*
*Gjithmonë në jetë, do të kujtoj.*

***Kursej***

*Kursej kohën që të mësojë*
*Kursej ditën që të arrij*
*Kursej shkronjat që të shkruaj*
*Veprën time që ta botojë.*

*Me vrap duhet të vrapoj*
*Atje ku dua të shkojë*
*Mësime të mësoj*
*Shkollën një ditë ta përfundoj.*

*Duhet kohën të kurseni*
*Edhe ju shokë e shoqe*
*Që së bashku të udhëtojmë*
*Një ardhmëri të sigurojë.*

*Ai që kursen kohën*
*Në fëmijëri e në rini*
*Do mirë jetojë në pleqëri.*

***Të dua shqipëri***

*Sa të dua shqipëri,*

*Sa me mall ndjej dashuri.*

*Se për mua je një lule,*

*Që nuk gjendet për mbi dhe.*

*Në shpirtin tim do mbetesh*

*E tilllë gjithmonë,*

*Gjithandej që jemi,*

*Një  Komb kemi.*

***Të jesh mbesë***

*Të jesh mbesë*
*Është kënaqësi,*
*Si për hallat, tezet,*
*E për gjyshërit e mi.*

*Mbesa është*
*Dashuri  e jetës,*
*Shije e familjes,*
*Mbretëreshë e shtëpisë.*

## ***Shoqëria***

*Fjala shoqëri është e shtrenjtë,*
*Secilit nga ne i duhet në jetë.*

*Sekretin shoqëror*
*Çdo herë duhet ruajtur,*
*Shoqërinë tonë*
*Nuk duhet tradhëtuar.*

*Shoqërinë  duhet ndihmuar*
*Të shtojmë miqësi,*
*Ti ndihmojmë shokut*
*Kur i bëjnë padrejtësi.*

*Shoqëria është si filxhan*
*Ajo shpejtë  coptohet*
*Kur dikush tradhëton.*

## ***Dimri***

*Gjithë natyra*
*Është mbuluar me bardhësi,*
*Fëmijët luajnë me topa bore*
*Rëshqasin me sajë e ski.*

*Nga do që të shikosh*
*Shikon vetëm bardhësi,*
*Fusha e male mbuluar me borë*
*Oh sa bukuri.*

***Festa e shkollës***

*Çdo ditë respekt meritoni*
*Ju mësues që na mësoni,*
*Ardhmëri na dhuroni*
*Rrugët e jetës na ndriçoni.*

*Shatë marsi festë e jonë*
*Të rrikujtojmë sakrificat*
*E mësuesve tonë.*

*Sakrifikuan jetën*
*Për shkrim e lexim*
*Për liri e arsimim*
*Të brezave të rinj.*

***Gjyshit tim***

*Disa  fjalë dua ti shkruaj*
*Gjyshin tim të rrikujtoj,*
*Edhe pse fat nuk pata*
*Për së gjalli të të shoh.*

*Ishe njeri, që të gjithëve*
*Ndihmë iu ke dhënë*
*Këtë të gjithë ma thonë.*

*Jam krenare që të pata*
*Me veprat e tua humanitare*
*Ende ne mesin tonë jeton.*

*E di Gjysh, se edhe ti me shiqon*
*Mbesën tënde e uron*
*E di Gjysh, se je krenar*
*Me mbesën tënde*
*Që jetën e sajë*
*Dëshiron ta jetojë*
*Si shkrimtare.*

***Karkaleci***

*Duke kositur barin*
*E pash në livadh,*
*Karkalecin këmbëgajtë*
*Duke kërcyer shumë lartë.*

*Mendova me vete*
*Ç'ka  ky që po ik,*
*Ndoshta po merr pjesë*
*Në garë, në atletikë.*

*Në livadhin tim*
*Sallën e ushtrimeve e ka,*
*Ushton i lirë  pa frigë*
*Nga zogjtë e ligë.*

***Dallëndyshe***

*Dallëndyshe mërgimtare*
*Që mërgon atje tej*
*Të lutem më trego*
*Kur do rrikthehesh*
*Në  vendin tim.*

*Eja shpejtë, foleja*
*Pranë dritares sime*
*Ty të pret.*

*Më mungon zëri yt*
*Zëri yt i bukur*
*Të më zgjojë çdo mëngjez,*

*Dallëndyshe eja në vendin tim*
*Pranverën na e sjell*
*Na shto bukurinë*
*Na e sjell lumturinë.*

***Lule borë***

*Lule borë lulja e parë*
*Që  nxjer kokë në pranverë*
*Dimrin po e përcjell*
*Pranverës po i hap derë.*

*Lule borë, moj lule e bukur*
*Që çel në kopshtin tim*
*Me bukurinë tënde*
*Hijëshon vendin tim.*

***Gjyshja ime***

*Kam një Gjyshe si florinj*
*Ajo gjithmonë*
*Në  krah më ri.*

*Nuk përton, më ndihmon,*
*Kur gaboj më këshillon.*

*Me duar e arta na gatuan*
*Gjellra të shijshme*
*Në tryez gjithmonë na shtron.*

*Gjyshen time kur nuk do ta harojë*
*Mësimet e saja në jetë*
*Gjithmonë do i kujtojë.*

***Përmbajtja***

*Babi im* .......... 5
*Bukuria e pranverës* .......... 6
*Buzë detit* .......... 7
*Dëshirat i plotësoj* .......... 8
*E dua* .......... 9
*Elefanti* .......... 10
*Ëndëroj* .......... 11
*Familja* .......... 13
*Fantazia* .......... 14
*Heshtja* .......... 15
*I humbur* .......... 16
*Kanarina ime* .......... 17
*Koha* .......... 18
*Lepuri im* .......... 19
*Libri im* .......... 20
*Lule zambaku* .......... 22
*Motër e vëlla* .......... 23
*Natyra* .......... 24
*Nëna ime* .......... 26
*Padrejtësi* .......... 27
*Sa shpejtë u ritëm* .......... 28
*Shtatë marsi* .......... 29
*Ujku* .......... 30

*Urejtja* ........................................................................................ 31
*Vatrës së dijes* ............................................................................... 32
*Sa bukur është të flasësh* ................................................................ 33
*Shkollës* ...................................................................................... 34
*Kursej* ......................................................................................... 35
*Të dua shqipëri* .............................................................................. 36
*Të jesh mbesë* ................................................................................ 37
*Shoqëria* ...................................................................................... 38
*Dimri* ........................................................................................... 39
*Festa e shkollës* .............................................................................. 40
*Gjyshit tim* .................................................................................... 41
*Karkaleci* ...................................................................................... 42
*Dallëndyshe* ................................................................................... 43
*Lule borë* ...................................................................................... 44
*Gjyshja ime* ................................................................................... 45
*Përmbajtja* .................................................................................... 46



**Amra Memedi lindi në Tetovë në vitin 2006.**
**Jeton me familjen në fshatin Trebosh.**
**Është nxënëse në kasën e tetë të shkollës fillore komunale "Fan Noli" të fshatit Trebosh.**
**Me krijime letrare në poezi filloi që në klasën e gjashtë.**
**Poezia e parë e sajë e postuar te faqja e shkollës është "Sa shpejtë u ritëm",**
**e më pas pasuan edhe poezi të tjera të cilat ishin parakush për daljen në dritë të kësaj vepre.**
**Është vepra e parë e Amrës.**
**Amra është nxënëse e sjellshme dhe mer pjesë në shumë aktivitete shkollore.**